Këto regjistrime u realizuan Shtatorin e 2018, në një udhëtim dhjetëditësh në Shqipëri, që bëmë me shoqërinë tonë, për të exploruar një muzikë që na pëlqen shumë. Udhëtimi ynë filloi nga Gjirokastra, duke bërë një kalim nga Derviciani. Pastaj kaluam nga Përmeti, për të mbërritur në Korçë, ku ndenjëm disa ditë dhe vizituam dhe fshatin fqinj, Drenovë.

Shoqëria fillimisht në Gjitokastër/Dervician/Përmet përbëhej nga Dhimitri, Dhafni,Thanua dhe Aleksandra, kurse më pas, në Korçë dhe në Drenovë u shtuan Artemis, Stamati, Natasa dhe Jani. Në këto regjistrime dëgjohen shpesh personat e kësaj shoqërie duke marrë pjesë në aktin muzikor, duke kënduar, ose duke luajtur një nga veglat muzikore ( klarinetë, llautë, def, violinë). Është e nevojshme të theksojmë mbi këtë se ky regjistrim nuk ha qëllim të jetë një regjistrim muzikor "akademik" në terren të njerëzve që takuam në këtë udhëtim në Shqipëri, por është regjistrimi pikërisht i experiencës së udhëtimit. Ai që përfundimisht regjistrohet është bashkëveprimi ynë me individët në terrenin e tyre në një festë, një mësim, një provë. Këto regjistrime janë një mënyrë për të mësuar ne, por edhe për të evidentuar dhe shpërndarë çdo gjë që njohëm nga kjo traditë e pasur e këngëve dhe e muzikës.

Falenderojmë të gjithë njerëzit që na hapën zemrat dhe shtëpitë e tyre dhe na pranuan me dashuri dhe veçanarisht Agimin, Telandon, Eraldon dhe Agronin që na mirëpritën në Korçë dhe na mësuan muzikën vëndase. Falenderojmë Kriston që na mbajti në shtëpi në Gjirokastër dhe grupin Argjiro që na kënduan shumë këngë polifonike nga vëndi I tyre. Gjithashtu falenderojmë Vasilin, Aurelin dhe Elonën që na sollën në kontakt me muzikantët vëndas dhe njerëzit e fshatrave që vizituam. Ky koleksion I dedikohet kujtesës së Agim Nasit, të cilin arritëm ta njohim vetëm për disa ditë, por na dha kaq shumë gjëra, mbi të gjitha dashurinë e tij për muzikën dhe shoqërinë.



Organizimi i lëndës/ përkthimi në Anglisht – Dhimitris
Përkthimi në Shqip- Artemis

Kontakti

Dhimitris- dimitrisathanas@hotmail.com
Artemis- artemis_isou@hotmail.com